

**Republika e Kosovës**
**Republika Kosovo-Republic of Kosovo**
***Kuvendi - Skupština – Assembly***

Legjislatura V
*Sesioni pranveror*

Seanca e jashtëzakonshme e Kuvendit

S-041
Prishtinë, më 3 gusht 2015, ora 23:15

**P R O C E SV E R B A L**

I SEANCËS SË JASHTËZAKONSHME TË KUVENDIT TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS E MBAJTUR MË 3 GUSHT 2015

Seancën e kryesoi Kadri VESELI, kryetar i Kuvendit, ndërsa i ndihmoi nënkryetari Xhavit HALITI.

Kryetari i hapi punimet e seancës së jashtëzakonshme, sipas rendit të ditës të caktuar nga Kryesia e Kuvendit, në marrëveshje me kryetarët e grupeve parlamentare, me kërkesë të kryeministrit.

Në vazhdim, për plotësimin e rendit të ditës u paraqit deputeti Ismet Beqiri, i cili në emër të Grupit Parlamentar të LDK-së propozoi që në seancën e sotme të procedohet me votim pika - Emërimi i anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

Lidhur me propozimin e deputetit Ismet Beqiri u deklaruan deputët: Safete Hadërgjonaj, në emër të GP të PDK-së dhe Fikrim Damka, në emër të GP "6+", diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Kryetari hodhi në votim propozimin e lartpërmendur të deputetit Ismet Beqiri.

Kryetari, konstatoi se Kuvendi me shumicë votash e miratoi propozimin e deputetit Ismet Beqiri, për shqyrtimin në seancën e sotme të pikës - Emërimi i anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

Në vazhdim, Kuvendi i zhvilloi punimet me këtë rend dite:

*1. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar,*
*2. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara,*
*3. Emërimi i anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.*

**1. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar**

Kryetari i njoftoi deputetët për raportet me rekomandime të Komisionit Funksional për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit lidhur me këtë projektligj.

Raportin e Komisionit Funksional për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit e paraqiti deputetja Selvije Halimi.

Kryetari e hodhi amendamentin e vetëm të propozuar në këtë projektligj.

Kuvendi e miratoi amendamentin nr. 1.

Më tej, kryetari e hodhi në votim Projektligjin me amendamentin e miratuar në tërësi.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për --------------------- 66,
Kundër ---------------- 3,
Abstenime ------------ 1.

Kryetari konstatoi se Kuvendi e mori këtë:

**V E N D I M**

Miratohet Ligji nr. 05/L-053 për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar.

**2. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara**

Kryetari i njoftoi deputetët për raportet me rekomandime të Komisionit Funksional për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit.

Raportin e Komisionit Funksional për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit e paraqiti deputetja Selvije Halimi.

Kryetari konstatoi se në këtë projektligj nuk ka asnjë amendament të propozuar.

Kryetari e hodhi në votim Projektligjin për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për --------------------- 62,
Kundër ---------------- 8,
Abstenime ------------ 2.

Kryetari konstatoi se Kuvendi e mori këtë:

**V E N D I M**

1. Miratohet Ligji nr. 05/L-054 për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

**3. Emërimi i anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik**

Deputeti Naser Osmani, në emër të Komisionit Funksional Buxhet dhe Financa, tha se si komision e kemi shqyrtuar propozimin për emërimin e anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik dhe Kuvendit i kemi rekomanduar emërimin e tyre.
Fjala e z. Naser Osmani është dhënë e plotë në transkript.

Kryetari e hodhi në votim propozimin për emërimin e anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për ------------------- 66,
Kundër -------------- 1
Abstenime ----------- 1.

Kryetari konstatoi se Kuvendi mori këtë:

**V E N D I M**

**I.** Kuvendi i emëroi anëtarët e Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik, në këtë përbërje:

1. Safet Hoxha, kryetar,
2. Sami Uka, anëtar,
3. Ergin Kala, anëtar.

**II.** Mandati i të emëruarve nga pika I. e këtij vendimi zgjat pesë (5) vjet.

Kryetari i mbylli punimet e seancës së sotme dhe të Sesionit pranveror në orën 23:45 minuta.

Kryetari i Kuvendit

**Kadri VESELI**

*E përgatiti:*
*Drejtoria për Çështje Plenare dhe Procedurale*